# العلمانية وثمارها الخبيثة

(باللغة الألبانية)



محمد شاكر الشريف

ترجمة: د. سدات إسلامي

مراجعة شرعية: يوسف كاستراتي

مراجعة لغوية: يتون كوجيناي

المكتب التعاوني للدعوة وتوعية الجاليات بالربوة
هاتف: ٩٦٦١١٤٤٥٤٩٠٠+ فاكس: ٩٦٦١١٤٩٧٠١٢٦+ ص ب: ٢٩٤٦٥ الرياض: ١١٤٥٧
ISLAMIC PROPAGATION OFFICE IN RABWAH
P.O.BOX 29465 RIYADH 11457 TEL: +966 11 4454900 FAX: +966 11 4970126





OFFICERABWAH

## PËRMBAJTJA

بسم الله الرحمن الرحيم

## PARATHËNIE

Falënderimet i takojnë Allahut, Mbikëqyrësit të qiejve e Tokës dhe të çdo krijese. Dëshmojmë se askush, përveç Tij, në asnjë formë dhe në asnjë mënyrë nuk meriton të adhurohet. Ai është Një, i pashoq. Gjithashtu, dëshmojmë se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Allahut, i sinqertë dhe besnik. Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, mbi familjen dhe mbi të gjithë pasuesit e tij!

Libërthi që keni në duar është rezyme e një sërë punimesh të shkruara nga një numër dijetarësh përkitazi me një grup a fraksion (tashmë edhe sistem jete), që është pjellë kohëve të sotme dhe, me plot keqardhje, dominon në shumë vende islame. Fjala është për *sekularizmin*, i cili reflektuaka dashuri e harmoni ndërmjet njerëzve, por jo rrallëherë shpalos edhe brendësinë, që reflekton urrejtje dhe armiqësi, veçanërisht kundrejt fesë islame, mësimeve, normave juridike, lutjeve, kodeve të mirësjelljes, marrëdhënieve reciproke, të

parapara sipas tij. Tërë synimin e tij, si fraksion, e fokuson në interes – përfitim material, izolimin e fesë nga shteti, akuzimin e fetarëve me dekadencë, prapambeturi etj. Thënë shkurt, ky fraksion është më i rrezikshëm sesa hipokritët e gjeneratave të para.

Autori, *Allahu i dhëntë suksese!*, ka sqaruar qëllimet e poshtra dhe rrezikun e madh të këtij sistemi. Andaj, besimtarëve u mbetet të jenë të kujdesshëm në raport me të. Ta njohin armikun dhe, duke larguar veten e vëllezërit e tyre nga ky sistem famëkeq, ta ndjekin rrugën e Allahut, rrugën e shpëtimit.

Vetëm Allahu bekon dhe udhëzon në rrugë të drejtë. Përshëndetjet qofshin mbi Muhamedin, familjen dhe shokët e tij!

*Abdullah ibn Abdurrahman el Xhibrini*

## HYRJE

Falënderimi i takon Allahut, ndërsa përshëndetjet qofshin mbi Muhamedin!

Umeti islam po e përjeton periudhën më të errët përgjatë tërë historisë së vet. Është dobësuar e është nënshtruar duke u mbizotëruar nga armiqtë çifutë, të krishterë dhe politeistë. Shkaktar i kësaj gjendjeje është largimi dhe mospërfillja e parimeve të fesë së shpallur nga Allahu si udhëzim, drejtim dhe nxjerrje nga errësira në dritë.

Në të kaluarën ky largim prej feje ishte i kufizuar vetëm në një grup muslimanësh, kurse tani është shtrirë dhe, mjerisht, përfshin një pjesë të madhe të tyre. Përhapja e sekularizmit në nivel shtetëror, ideor dhe mediatik i ka kontribuar shumë këtij largimi, duke krijuar pamundësinë e kthimit të sërishëm në gurrën e udhëzimit dhe në burimin e devotshmërisë.

Si rezultat i kësaj doli ky libërth përmbledhës rreth *Sekularizmit dhe plagëve të tij të poshtra* nëpër vendet islame, me shpresë se ky punim, sado modest, do të kontribuojë në vetëdijesimin e muslimanëve për të kuptuar realitetin, burimin, rrezikun dhe pasojat që paraqet kjo lëvizje për fenë islame. Kështu, synojmë të mbrohemi prej këtyre

pasojave duke zbuluar promotorët e tij zindjellës dhe shkatërrues, në mënyrë që t'i rikthehemi përfundimisht fesë sonë ose, thënë më mirë, krenarisë sonë, siç kemi qenë më parë, ngase:

﴿وَلِلَّهِ الْعِزَّةُ وَلِرَسُولِهِ وَلِلْمُؤْمِنِينَ﴾

**"Ndërsa e tërë krenaria i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve..."** (El Munafikun, 8)

## Ç’ËSHTË SEKULARIZMI?

Pyetje e shkurtër në formulim, por kërkon përgjigje të gjatë dhe të detajuar. Falë ndihmës së Allahut janë shkruar shumë libra me këtë tematikë, andaj, për të mos u marrë shumë me kuptimet gjuhësore, barrë e hequr nga fjalorët e përpiluar në vendet ku ka lindur e është zhvilluar ky sistem, do të përmendim vetëm rezymenë e asaj që përmendin këta fjalorë në lidhje me domethënien e fjalës *sekularizëm*. Më konkretisht, në një fjalor anglisht kuptimi i kësaj fjale është përmbledhur në:

1) Material ose lëndor,
2) Jofetar ose joshpirtëror, dhe
3) Nuk është murgar (asketizëm[1]), as i sferës së adhurimit e as adhurues.

Në këtë fjalor, në formë përkufizimi, si duket terminologjik, sekularizmi sqarohet si: *Teori që mohon ndërtimin e moralit dhe edukimit në baza fetare.* Në *Enciklopedinë britanike* definohet si:

---

[1] Këtu autori, në arabisht, sjell shprehjen *terehhub*, që në fjalorin e krishterë është “murgëria” (mosmartesa), andaj ai në fusnotë jep sqarime se kjo domethënie fetare te ne, muslimanët, është e refuzuar.

*Lëvizje shoqërore që synon zhvendosjen e preokupimit njerëzor nga bota e pastajme vetëm në botën e këtushme*.

Është interesant të përmendet se kjo enciklopedi sekularizmin e shpjegon në kuadër të ateizmit, që e ndan në dy pjesë:

1) Ateizëm teorik, dhe
2) Ateizëm praktik, tek futet sekularizmi.[2]

Nga kjo që u citua sipër, nxjerrim përfundimin se:

1) Sekularizmi është drejtim jofetar, që aspiron izolimin e fesë nga ndikimi në botë, madje në të gjitha aspektet: politik, ekonomik, shoqëror, moral, ligjor etj.
2) Sekularizmi (arabisht: *ilmanijeh* - kinse diç arsimore) nuk ka të bëjë fare me shkencën, siç përpiqen disa fanatikë t'i mashtrojnë njerëzit kinse kjo lëvizje është e dhënë pas shkencës ekzakte. Falsiteti i kësaj teorie është bërë i qartë nga vetë kuptimet e saj në vendet ku ka lindur e është zhvilluar ky sistem.

---

[2] *Enciklopedia britanike* dhe fjalori anglisht, cituar sipas Dr. Muhamed Zejnul Hadi, *Neshetul ilmanijeh*.

Rrjedhimisht, po qe se kjo fjalë do të përkthehej “jofetarizmi”, shprehimisht dhe realisht do të ishte më e qëlluar sesa përkthimi si “arsimor”, “shkencor” e të ngjashme.

## SI LINDI SEKULARIZMI?

Perëndimi i krishterë, me amullinë fetare që kishte, ishte vend dhe tokë ideale për lindjen dhe zhvillimin e këtij sistemi. Franca, pas revolucionit të saj të njohur, ishte shteti i parë që sistemin qeverisës e ndërtoi pikërisht mbi bazat e kësaj ideologjie sekulare.

Shfaqja e sekularizmit me ateizmin, largimin e fesë nga të gjitha sferat e jetës, urrejtjen e fesë dhe fetarëve, edhe pse e pakëndshme, megjithatë nuk ka qenë një dukuri e çuditshme, ngase feja, së cilës i qenë kundërvënë, nuk përfaqësonte fenë e pastër që Allahu i Madhëruar ia pat shpallur Isait, të birit të Merjemes. Duar të ndyta patën shtrembëruar e devijuar, ndërruar e zëvendësuar, shtuar e fshirë në fe, që si rezultat solli mospërputhjen e fesë me interesat e qytetarëve, në njërën anë, dhe me të vërtetat shkencore, në anën tjetër. Kisha, që mjerisht përfaqësonte fenë, krahas "gjenocidit" parimor që i shkaktoi religjionit duke detyruar njerëzit t'i përmbahen kësaj feje, duke persekutuar shkencëtarë, zbulues e kërkues, duke i ndëshkuar për zbulimet e tyre shkencore, të cilat nuk përputheshin me fenë e devijuar, si dhe duke i akuzuar si heretikë e duke i mbytur, duke i djegur e duke i burgosur, ajo, në anën tjetër, lidhi aleancë me

disa liderë të pashpirt, të cilët i “shenjtëroi” dhe të gjitha krimet që ua shkaktonin popullit ua arsyetonte duke thënë se kjo është feja që të gjithë duhet t’i nënshtrohen e ta përqafojnë.

Njerëzit, të lodhur nga burgu dhe padrejtësia kishtare, filluan të kërkonin një rrugëdalje, një zgjidhje, e cila, atëbotë, si alternativë e vetme për ta ishte kufizuar vetëm në largimin prej fesë në fjalë, që luftonte diturinë dhe përkrahte kriminelët, madje në të gjitha aspektet jetësore: politik, ekonomik, shkencor, edukativ etj.

Ah sikur njerëzit e atëbotshëm kur e braktisnin atë fe të drejtoheshin nga Islami, por ja që i shpallën luftë fesë në tërësi. Nëse ajo që ka ndodhur në Perëndim nuk ka qenë diç e papritur, në Islam është e pamundur, e paimagjinueshme, ngase Islami është fe e Allahut, e cila nuk identifikohet me të kotën në asnjë aspekt: nuk ka mundësi të devijohet e të tjetërsohet, të shtohet a të cungohet. Islami nuk privilegjon askënd në bazë të pozitës së tij, qoftë prijës a popull: që të gjithë para ligjit të tij janë të barabartë. Po ashtu, ai ruan edhe interesin e pastër njerëzor: nuk ka asnjë ligj të vetëm që bie ndesh me dobinë e njerëzimit. Ai nxit për dituri dhe asnjë tekst i tij nuk kundërshton të vërtetat shkencore. Islami krejtësisht është i vërtetë, i tëri është i mirë dhe

është përplot drejtësi. Nisur nga kjo, idetë dhe programet që u shfaqën në Perëndim pas mohimit dhe largimit prej fesë, në vendet islame nuk është dashur të gjejnë veshë që dëgjojnë, por rastësia e kësaj ndodhie me zemrat e zhveshura nga besimi, me mendjet e paralizuara nga meditimi dhe me një jetë, nga e cila nuk vilej qytetërimi e civilizimi, ndikuan që rrënjët e saj të ndyra të futen thellë në tokën tonë.

Arabët e krishterë, nëpërmjet mjeteve të informimit, kanë luajtur një rol shumë të madh në bartjen dhe në përhapjen e idesë sekulare në vendet islame, siç kanë bërë edhe studentët muslimanë të shkolluar në Perëndim, që, të mashtruar nga lulëzimi i përparimit teknologjik, u kthyen në vendet e tyre duke marrë me vete edhe zakone, tradita, ligje-sisteme shoqërore, politike, ekonomike, për çka, fatkeqësisht, hasën në mirëkuptim te njerëzit. Këta të fundit formuan bindjen se pikërisht ata janë pishtarë të diturisë së mirëfilltë, janë mendarë, mjeshtër diturish, edhe pse, *de facto*, ajo që sollën nuk qe diç tjetër përveç zakone, adete, ligje e sisteme të shoqërisë, e cila nuk ka kurrfarë lidhje me fenë.

Kjo përmbledhje e shkurtër, përveç që na përshkruan mënyrën e depërtimit të sekularizmit në

vendet islame, na tërheq vërejtjen edhe kundrejt dy rreziqeve të mëdha:

1) Rreziku nga ithtarët e besimeve të tjera, që jetojnë në vendet islame, qofshin të krishterë apo të tjerë, dhe ngrenë kurthe kundër Islamit dhe ithtarëve të tij..., si dhe nevoja e domosdoshme e kontrollimit të materialeve që jepen në televizionet tona...

2) Rreziku i devijimit të studentëve që udhëtojnë jashtë vendit për studime, sidomos për marrjen e gradave shkencore në lëmenjtë fetarë. Vallë, arabishtja është gjuhë jona apo e tyrja?! Kurani është shpallur në gjuhën tonë apo në të tyren?![3]

---

[3] Autori nuk synon ndalimin e përfitimit të njohurive nga vendet perëndimore. Ai ia ka frikën devijimit, si në aspektin moral, gjëra që edhe ne i shohim përditë, ashtu edhe në atë shkencor, sidomos për gjëra (fetare), të cilat edhe më mirë do të mund t'i mësonin në vendet e tyre, ku është shpallur feja islame.

## FORMAT E SEKULARIZMIT

Sekularizmi ka dy forma, secila është më e keqe se tjetra:

1) Sekularizmi ateist, që mohon fenë tërësisht, mohon ekzistencën e Allahut dhe lufton ata që thërrasin në besimin e ekzistencës së Allahut. Kjo formë sekularizmi gjykohet si mosbesim, dispozitë e cila është e qartë për të gjithë muslimanët. Këtë formë sekularizmi e pranon vetëm ai që dëshiron të dalë prej fesë së tij. Ky lloj nuk paraqet ndonjë rrezik se mund t'u pështillet muslimanëve, ndonëse si formë që lufton fenë, urren dhe shqetëson besimtarët është mjaft e rrezikshme.

2) Sekularizmi joateist,[4] që nuk e mohon ekzistencën e Allahut, beson në të, teorikisht, por mohon përfshirjen e fesë në çështje të jetës së përditshme dhe thërret në shkëputjen e saj nga kjo përditshmëri. Kjo formë, vështruar nga aspekti i humbjes dhe devijimit

---

[4] Autori, në fusnotë, jep një sqarim se te gjitha format e sekularizmit janë ateiste ngase fjala *ateizëm* në gjuhën arabe (*el ilhad*) ka kuptimin: largimi nga qëllimi, animi nga e pavërteta dhe devijimi.

> të njerëzve, është shumë më e rrezikshme sesa forma e parë, për shkak se ajo sipërfaqësisht ka pamje tjetër, por në thelb është sikurse e para. Mosmohimi i ekzistencës së Allahut dhe mosshfaqja e luftës kundër fesë ka bindur shumë muslimanë, që s'e njohin fenë e tyre, se ky sistem është i përshtatshëm për ta. Si rezultat i kësaj, sot, shumë vende islame kanë adaptuar sekularizmin si sistem qeverisës, ngase nuk e kanë kuptuar ende esencën e tij.

Sot, sistemet, si sekularizmi i llojit të dytë, luftojnë fenë, luftojnë thirrësit fetarë e, të mbështjellë me petkun e hipokrizisë dhe nëpërmjet fshehjes së fytyrës së vërtetë, kanë arritur të sigurojnë tretmanin për të mos u gjykuar me mohim (kufër).

Mu për këtë muslimanin syçelë shkrimet e sekularistëve, tek përmendet Allahu i Lartësuar, i Dërguari, *paqja dhe shpëtimi qofshin mbi të!* e feja islame, nuk e mashtrojnë aspak, ndryshe nga ata që nuk e kuptojnë esencën e gjërave, të cilët i mashtron shumë.

Si rezyme e kësaj që përmendëm, konstatojmë bindshëm se të dy format e sekularizmit janë mohim (kufër). Rrjedhimisht, ai që i beson ose i pranon ato (duke i parapëlqyer kundrejt Islamit), ka dalë prej

fesë, ndaj konsiderohet renegat. Kjo për arsye se Islami është fe gjithëpërfshirëse, jo vetëm në aspektin shpirtëror, por edhe në atë politik, ekonomik, moral e shoqëror. Është program i plotë i të jetuarit, ndaj nuk pranon ortakëri të programeve të tjera. Allahu, duke sqaruar domosdoshmërinë e hyrjes tërësisht në Islam, thotë:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا ادْخُلُوا فِي السِّلْمِ كَافَّةً وَلَا تَتَّبِعُوا خُطُوَاتِ الشَّيْطَانِ ۚ إِنَّهُ لَكُمْ عَدُوٌّ مُبِينٌ﴿٢٠٨﴾﴾

**“O besimtarë! Pranojeni Islamin me të gjitha rregullat e tij dhe mos shkoni gjurmëve të djallit, se ai është armiku juaj i përbetuar.”** (El Bekare, 208)

Ndërkaq, mohimin e atyre që pranojnë një pjesë dhe refuzojnë pjesën tjetër të Islamit, Allahu e sqaron në ajetin:

﴿ أَفَتُؤْمِنُونَ بِبَعْضِ الْكِتَابِ وَتَكْفُرُونَ بِبَعْضٍ ۚ فَمَا جَزَاءُ مَنْ يَفْعَلُ ذَٰلِكَ مِنْكُمْ إِلَّا خِزْيٌ فِي الْحَيَاةِ الدُّنْيَا ۖ وَيَوْمَ الْقِيَامَةِ يُرَدُّونَ إِلَىٰ أَشَدِّ الْعَذَابِ ۗ وَمَا اللَّهُ بِغَافِلٍ عَمَّا تَعْمَلُونَ﴿٨٥﴾﴾

**“Mos vallë, një pjesë të Librit (Teuratit) e besoni, kurse tjetrën e mohoni?! Cilido prej jush që vepron kështu, do të ndëshkohet me poshtërim në këtë jetë, ndërsa në Ditën e Kiametit do të dërgohet në**

**dënimin më të ashpër. Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprimeve tuaja.”** (El Bekare, 85)

Argumentet fetare që dëshmojnë mohimin dhe devijimin e atyre që refuzojnë diç të vërtetuar se është pjesë (themelore) e fesë islame, qoftë edhe e paktë, janë të shumta. Dhe, meqë çështja është e kësisojtë, atëherë mohimi i atyre që apriori refuzojnë dispozitat fetare për qeverisjen e botës, siç bëjnë sekularistët, është edhe më shumë i konfirmuar.

Sekularistët kanë rënë në një grackë të madhe duke shkatërruar njërën prej shtyllave më themeltare të Islamit, që është: udhëzimi profetik, dhe atë nga fakti i bindjes se udhëzimet dhe rekomandimet e të tjerëve janë më komplete sesa ato të Muhamedit dhe se ligjet e tjera janë më të përshtatshme se ligji i tij.

Dijetari i njohur, Ibn Bazi, duke sqaruar pikën e katërt, që, nëse njeriu bie në atë mëkat, shkatërron fenë e tij, ka thënë: “Është ai që beson se ligjet e vëna nga njerëzit janë më të mira sesa Islami, se Islami nuk vlen për shek. XXI, se është shkaktar i prapambetjes së muslimanëve, se kufizohet vetëm në marrëdhëniet e njeriut me Zotin dhe se nuk hyn

në çështjet e tjera të jetës (i tilli ka humbur fenë e vet).”

## KLASIFIKIMI I SEKULARISTËVE

Sekularistët në botën arabo-islame janë të shumtë: ka shkrimtarë, poetë, gazetarë, mendimtarë, profesorë universitarë, punonjës të medieve të ndryshme, por që të gjithë bashkëpunojnë në mes vete duke derdhur shumë djersë për të përhapur sekularizmin në mesin e njerëzve.

## PASOJAT E SEKULARIZMIT NË BOTËN ARABO-ISLAME

Depërtimi i sekularizmit në shoqërinë islame ka pasur pasoja të shumta, si në aspektin fetar, ashtu edhe në atë shoqëror. Ja disa syresh:

1) Refuzimi i gjykimit në përputhje me Librin e Allahut të Lartësuar, largimin e sheriatit nga të gjitha poret e jetës, ndërrimin e legjislaturës së shpallur nga Allahu i Lartësuar me ligje të sajuara nga mendja e jobesimtarëve dhe armiqve të Allahut, konsiderimi se kthimi në fenë e Allahut është prapambeturi, si dhe izolimi i personaliteteve fetare me ndikim nga masa e gjerë, veçanërisht nga rinia.

2) Shtrembërimi dhe përhapja e informatave të rrejshme në historinë islame, si dhe përshkrimi i kohëve të arta të çlirimeve islame si periudha të egra, në të cilat paskëshin udhëhequr skandalet dhe lakmia personale.

3) Shkatërrimi i edukimit-arsimimit islam, si dhe shndërrimi i tij në mjet për përhapjen e idesë sekulare, gjë që e arrijnë përmes:

   a) Futjes së ideve sekulare në lëndët mësimore të nxënësve dhe studentëve.

b) Reduktimit të lëndës mësimore fetare sa të jetë e mundur.

c) Censurimit të mësimeve të disa teksteve të veçanta, të cilat zbulojnë haptazi dredhitë dhe mashtrimet e tyre.

d) Komentimit të disa teksteve fetare sipas mënyrës që lë përshtypjen se ato e përkrahin sekularizmin ose, të paktën, nuk e kundërshtojnë atë.

e) Largimit të profesorëve fetarë nga kontakti me studentë e nxënës, qoftë nëpërmjet ofrimit të posteve administrative apo pensionimit.

f) Caktimit të lëndës fetare si lëndë dytësore dhe, jo vetëm kaq, por edhe organizimi i orarit të saj në fund të javës, pikërisht kur studentët dhe nxënësit janë stërlodhur, rrjedhimisht, nuk janë të gatshëm të përvetësojnë lëndën siç duhet.

4) Flakja e dallimeve ndërmjet misionarëve të fesë së vërtetë, Islamit, dhe misionarëve të shtrembërimit, devijimit e ateizmit duke u dhënë formalisht status të njëjtë të gjithëve, edhe pse realisht ithtarët e kufrit,

ateizmit, mëkateve e kurvërisë privilegjohen kundrejt ithtarëve të njëzimit (besimit të vërtetë në Allahun), respektit dhe nënshtrimit ndaj Allahut Fuqiplotë. Sipas kësaj, muslimani, i krishteri, çifuti, hindusi dhe të tjerët, janë të barabartë para ligjit dhe favorizimi bëhet paralelisht respektit që tregohet për idenë sekulare. Madje, gjithnjë sipas kësaj që potencuam, nuk ka kurrfarë problemi nëse i krishteri, çifuti apo komunisti bashkëvepron me muslimanin, detyrimisht edhe nëse caktohet udhëheqës i vendeve islame. Këtë ide mundohen ta realizojnë nëpërmjet motos "uniteti kombëtar". Këtë slogan e kanë bërë bazë duke hedhur pas shpine çdo gjë që bie ndesh me të, qoftë Kuran apo Sunet.

5) Përhapja e erotizmit dhe moralit të shthurur për të shkatërruar familjen, që konsiderohet bërthama e shoqërisë. Këtë e realizuan nëpërmjet:

   a) Aprovimit të ligjeve që nuk ndalojnë dhe nuk parashohin masa ndëshkuese për shthurjen morale duke konsideruar se seksi (pa dhunë) është liri personale

e që duhet të jetë e mbrojtur dhe e garantuar.

b) Emetimit të emisioneve e programeve në lidhje me këto liri (lexo: shtazarake), herë tërthorazi, herë drejtpërsëdrejti.

c) Luftimit të veshjes islame dhe obligimit të përzierjes meshkuj-femra në shkolla, universitete, institucione e shoqata.

6) Luftimi i fesë islame, gjë që e realizojnë përmes:

a) Kufizimit të publikimit të librave islamë, në njërën anë, dhe lirisë së pakufizuar të botimit të librave të lëvizjeve e drejtimeve të devijuara e të degjeneruara, në anën tjetër, që në shënjestër kanë besimin dhe legjislacionin islam.

b) Ofrimit të mundësisë së transmetimit të ideve sekulare dhe përgënjeshtrimit të të vërtetave islame nëpërmjet medieve, qofshin ato elektronike, të shkruara, apo edhe nëpërmjet televizioneve, ndërkohë, dijetarët muslimanë privohen prej një të drejte të tillë.

7) Internimi i thirrësve muslimanë, luftimi i tyre, akuzime të pabaza, përshkrimi me veti të përbuzura, cilësimi i tyre si grup i prapambetur, me mentalitet të kufizuar, dekadentë, mohues të shpikjeve të reja shkencore, ekstremistë, që nuk e kuptojnë realitetin e gjërave, kapen pas çështjeve dytësore e braktisin parësoret.

8) Qërimi i hesapeve me muslimanët që nuk e përqafojnë sekularizmin, duke i internuar jashtë vendit, duke i burgosur, madje edhe duke i vrarë.

9) Mohimi i obligimit të xhihadit duke e sulmuar e duke e cilësuar si një prej llojeve të vandalizmit, plaçkitjes, kriminalitetit etj. Kjo, jo për tjetër, por vetëm për faktin se roli i xhihadit është të lartësohet fjala e Allahut, që pushteti t'i takojë vetëm Atij (të gjykohet sipas Librit të Tij), ndërkohë sekularistët shtetin e kanë zhveshur prej petkut fetar dhe e kanë kufizuar këtë të fundit në: "Raportet e njeriut me atë që e adhuron" (duke mos e kufizuar as si Zot), për të mos pasur ndonjë ndikim jashtë faltores. Përveç kësaj, ata shpallën se, ndërsa lufta "e ligjshme" bëhet në emër të

mbrojtjes së pasurisë e vendit, lufta për mbrojtjen e fesë dhe përhapjen e saj qenkësh formë armiqësie e vrazhdësie, të cilën e refuzon njerëzimi i "qytetëruar".

10) Thirrja në nacionalizëm, thirrje që bashkon njerëzit nën flamurin artificial të racës, gjuhës, vendit apo interesit, me kusht që feja në asnjë mënyrë të mos jetë motiv i bashkimit apo tubimit. Sipas tyre, feja nuk bashkon, por ndan e përçan, madje njëri edhe tekstualisht kishte "konstatuar" se: "Provat njerëzore përgjatë shekujve të përgjakur dëshmojnë se feja, që është rrugë e njerëzve për sigurinë e asaj që vjen pas jetës (jetës së amshueshme), ka shkatërruar vetë sigurinë e jetës (së kësaj bote)."

Këto qenë vetëm disa prej pasojave të hidhura të sekularizmit nëpër vendet islame, përndryshe ato janë të shumta në numër. Muslimani shumë lehtë mund të vërejë në vendet islame praninë e atyre që përmendëm, siç mund të hetojë me lehtësi depërtimin e thellë të sekularizmit në një vend të caktuar, duke shikuar pasojat e hidhura të tij në atë vend.

Muslimani, e them me plot keqardhje, imazhet e sekularizmit mund t'i hasë në një- apo në formë

tjetër në shumë vende islame, saqë të zhveshur prej tij pothuajse s’mund të gjejë asnjë vend islam.

## MJETET E SEKULARISTËVE NË SHTREMBËRIMIN E FESË NË AMBIENTET ISLAME

Sekularistët, me qëllim të keqinterpretimit të Islamit e për t'i sajuar një imazh monoton dhe negativ në mesin e muslimanëve, kanë shfrytëzuar mjete e metoda prej më të ndryshmeve, si:

1) Përfitimi i disa shpirtligjve dhe njerëzve me besim të dobët nëpërmjet ofrimit të pozitave, shumave të majme parash ose nëpërmjet femrave. Paraprakisht, këtyre u përgatitet terreni te mjetet e informimit, tek mbizotërojnë sekularistët, përmes të cilave këta njerëz para shikuesve paraqiten si dijetarë, analistë, ekspertë etj., në mënyrë që idetë e tyre të përqafohen nga masat.
2) Edukimi i një elite të caktuar personash në djepa sekularë të Perëndimit dhe dhënia e titujve shkencorë, si: profesor, doktor, specialist etj. Më pas, në mënyrë të organizuar, kthehen në vendlindje dhe punësohen nëpër universitete, ku u jepet mundësia t'i devijojnë e t'i shtrembërojnë idetë fetare te masa e arsimuar, që, më pas, do të marrë përsipër udhëheqjen e vendit, dhe, natyrisht, do ta anashkalojë fenë në tërësi. Nga këtu mësojmë rrezikun e pranisë

së këtyre sekularistëve në universitetet dhe institucionet tona.

3) Dialogët e shumtë dhe shkrimet e pareshtura për çështje dytësore. Dialogues zakonisht merren dijetarë dhe studentë, që, duke humbur kohën në këto gjëra, anashkalojnë rolin e tyre në këshillim dhe qasje për gjëra që janë më madhore sesa këto.
4) Përshkrimi i dijetarëve dhe studentëve muslimanë në mjetet e informimit si shtresë e devijuar moralisht dhe e dhënë pas epsheve. Kjo ndikon që masa të mos u zërë besë më fjalëve të këtyre dhe kështu e tërë skena informative mbetet në shërbim të tyre.
5) Të folurit e tepërt rreth çështjeve në të cilat ka polemikë mes dijetarëve. Këto gjëra i stërmadhojnë në atë masë saqë te njerëzit krijojnë përshtypjen se feja në tërësi është kundërshtime, mospërputhje e polemika, rrjedhimisht, te dijetarët e saj nuk ka asgjë të njëzëshme. Kjo ndikon që njerëzit të mendojnë se në fe nuk ka asgjë të prerë e të kryer, porse e tëra është vetëm supozime. Sekularistët përqendrohen tej mase në këtë aspekt ngase kjo ua mundëson lehtas synimet e tyre banale.

6) Themelimi i shkollave, universiteteve, instituteve dhe qendrave kulturore perëndimore të mbikëqyrura nga shtetet e Perëndimit që kanë ngritur institucionet përkatëse, të cilat, në njërën anë, punojnë pa pushuar kurrë në dobësimin e lidhjes së muslimanit me fenë e tij dhe, në anën tjetër, përhapjen e ideve sekulare, veçanërisht në studime shoqërore, filozofike dhe psikologjike.
7) Mbështetja jonormative e disa rregullave fetare, që, nëpërmjet interpretimit të gabuar (qëllimshëm) synojnë të përhapin shumicën e ideve sekulare, bie fjala, parimin: *El mesalih el murseleh* (*dobia e përgjithshme*, të cilin feja as nuk e ka aprovuar, as nuk e ka anuluar) e kuptojnë gabimisht, ndaj nuk e zbatojnë në vend të duhur. Atë e marrin si parim për të mohuar tërë legjislacionin islam që nuk u përshtatet qejfeve dhe tekeve të tyre, si dhe aprovojnë gjëra që favorizojnë dhe forcojnë rrënjët e sekularizmit në shtetet islame.

8) Po ashtu, edhe parimet e tjera si, bie fjala, *"Përzgjidhet e keqja më e vogël, për t'u parandaluar e keqja më e madhe."*, *"Domosdoshmëritë i bëjnë të lejuara*

*ndalesat.", "Lënia e dëmsjellëseve ka përparësi kundrejt tërheqjes së të mirave.", "Islami është i përshtatshëm për çdo kohë.", "Gjykimi fetar ndryshon varësisht rrethanave."* i përdorin për të asimiluar Islamin në fetë e tjera dhe për ta çrrënjosur nga zemrat e muslimanëve.

Vlen të theksohet se përmes këtyre rregullave të keqkuptuara e të keqinterpretuara ia kanë dalë të bartin sistemet ekonomike e politike në vendet islame, pa u hetuar fare nga muslimanët.

Sipas mendimit tim, metoda në fjalë është ndër më të rrezikshmet ngase i mbulon gjërat duke i veshur me petk fetar që krijon iluzionin se qëllimet janë të mira. Kjo metodë ka nevojë për hulumtim të veçantë për të sqaruar realitetin e saj dhe për të flakur këto pështjellime e paqartësi që, në emër të fesë, i përdorin për synimet e ulëta të tyre. Duam të vërtetojmë se mbështetja e tyre në këto parime nuk bëhet pse ata besojnë në to ose në përsosurinë e fesë nga e cila burojnë këto rregulla. Jo. Ato janë instrumentalizuar për realizimin e synimeve të tyre të humbura e të devijuara.

## OBLIGIMI YNË

Në këto kohë të pakohë, siç shprehet populli, që për muslimanët sjellin vetëm mjerime e fatkeqësi, detyra jonë kryesore është të përpiqemi të ndryshojmë këtë gjendje që pothuajse e ka përhumbur tërë umetin nga Islami i vërtetë. Jo vetëm dijetarëve e studentëve, por edhe tërë muslimanëve të tjerë u mbetet që në mundësitë e tyre të bëjnë diç në këtë drejtim. Dera e daljes nga kjo gjendje është e personifikuar në dituri dhe punë, në të kundërtën, dija pa punë nuk e ndërron realitetin aspak, ndërkohë edhe puna pa dituri më shumë shkatërron sesa ndërton.

Me **dituri** nuk kam për qëllim gjëra dytësore a sjellje edukative. Jo. Dua të them dijen prej së cilës buron besimi i pastër dhe bindja e fortë, që, në njërën anë, e detyrojnë (pozitivisht) zemrën të parapëlqejë Allahun, të Dërguarin dhe fenë e Tij kundrejt çdo gjëje, dhe, në anën tjetër, shërben si shtytëse e motiv për të punuar e për të sakrifikuar për fenë, qoftë edhe me pasuri e jetë. Një gjë e tillë nuk arrihet pa pasur dije që reflekton Islamin e vërtetë, bindjen e plotë në vërtetësinë e njëzimit të Allahut për të kaluar më pas në njohjen e rreziqeve, armiqve dhe atyre që kërcënojnë umetin islam, me të gjitha format e luftës, frontale e ideore.

Nëse për muslimanët (e rëndomtë) është obligim nxënia dhe pajisja me dije, shkrimtarëve dhe botuesve u mbetet përgjegjësia e përhapjes dhe publikimit të librave islamë, që e lidhin njeriun me Zotin e vet dhe që ofrojnë zgjidhje të çdo problemi duke mos u marrë imtësisht me një aspekt e duke lënë pas dore një tjetër. Ata assesi nuk do të duhej të publikonin libra vetëm për të përfituar nga ato që i "kërkon" tregu, kurse atë anë që është jashtëzakonisht e rëndësishme në fe ta trajtojnë pa ndonjë theks të veçantë.

Të jemi të qartë, ne nuk konsiderojmë se librat për masën e gjerë të popullit janë të pavlerë. Larg saj. Themi se duhet bërë një baraspeshim dhe ekuilibër botimesh, në mënyrë që asnjë anë e fesë të mos mbetet e zbrazët për shkak të favorizimit të një pjese të caktuar. Nuk është racionale që një librari islame të jetë e tejmbushur me libra për xhinët, magjinë, fallin, astrologjinë, devotshmërinë, lutjet, veprat e mira, çështje dytësore të jurisprudencës etj., ndërkohë, prapë në mënyrë joracionale, has librari që pothuajse tërësisht është e zhveshur nga librat e përgjithshëm që trajtojnë dhe shtjellojnë aspekte të rëndësishme të Islamit, si: dispozitat e legjislacionit politik sipas këndvështrimit islam, diskutime rreth fraksioneve e ideologjive të përhapura në vendet tona, bie fjala, sekularizmi,

demokracia, socializmi, si dhe parti e lëvizje që kanë deklaruar mohimin e tyre. Po ashtu, duhet folur edhe për xhihadin, jo në aspektin e obligimit të tij, ngase kjo është e njohur, gjë që nuk do koment, por në aspektin e luftimit të pushtetarëve renegatë, të cilët, jo vetëm që vetë kanë braktisur fenë dhe kanë përvetësuar sisteme antifetare, por edhe njerëzve ua imponojnë ato. Edhe librat që shtjellojnë mënyrat e rikthimit të kalifatit islam (qeverisjes islame) janë të kësaj natyre, dhe, nëse dikush ndalet dhe bën një krahasim në mes librave të këtij aspekti dhe librave të përmendur më lart, do të gjejë hendek shumë të madh. Më e keqja është se edhe shitja e librave të karakterit të parë bëhet shumë më shumë sesa e këtyre të fundit.

Shkrimtarët dhe botuesit mund të arsyetohen me faktin se njerëzit u shmangen librave me tematikë të sipërpërmendur, por pyesim: Që kur autori që dashka të botojë e të publikojë punime të tij, iu nënshtruaka qejfeve dhe tekave njerëzore. Nëse është një mospërfillje e librave të tillë, siç thonë, atëherë edhe mbi supet e tyre rëndon një pjesë e fajit ngase ua kanë përfillur dëshirat duke mos ua sqaruar nevojën e ekuilibrit dhe drejtpeshimit të mosrënies së njerëzve në grackën e kufizimit dhe tkurrjes ligjore të Islamit vetëm në lutje, në ndonjë aspekt edukativ apo në ndonjë adet.

Sot, mjerisht, te disa njerëz Islami është i kufizuar në forma të ndryshme. Dikush kufizohet vetëm në namaz e agjërim, disa në formë të veçantë lutjesh, të tjerë vetëm në aspektin moral e jo në atë normativ, disave u intereson vetëm veshja dhe dukja, ndërkohë të tjerëve u interesojnë vetëm çështje dytësore të fikhut apo hadithit. Rrjedhimisht, nëse sot u flet njerëzve për Islamin si fe e përgjithshme dhe gjithëpërfshirëse, nëse flet për disa çështje të rëndësishme që burojnë nga besimi në njëzimin e Allahut dhe në Ditën e Llogarisë, si: Gjykimi me ligjin e Zotit, nëse debaton për nevojën e kthimit të shtetit dhe kalifatit islam, nëse cilëson të pafe lëvizje të sotme politike, fjala vjen, sekularizmin, do të të gjykojnë si njeri që flet për një fe që s'ka të bëjë me "fenë islame" (të tyren: të qejfeve e tekave).

-Kjo është politikë, e fesë s'i takon të ndërhyjë në çështjet politike, - të këshillojnë.

Të tillëve, po t'iu kushtohej ligjërata e xhumasë, derset (mësimet) e xhamive dhe librat (fletushkat) e thjeshta, sigurisht se nuk do të kishin qëndrime të kësisojta. Mu për këtë, ne, shkrimtarë e botues, s'duhet marrë pjesë në devijimin e fesë e lajthitjen e njerëzve, si dhe ndarjen e saj në grupe nëpërmjet prezantimit të fesë sipas kërkesave të lexuesve dhe

dinamikës së tregut. Në të kundërtën, vetë ne do të bëheshim protagonistët e realizimit të një synimi të madh të sekularistëve: izolimin e fesë nga jeta.

Arsyetimi tjetër i autorëve dhe botuesve se këto gjëra kanë nevojë për një diapazon të gjerë të diturisë dhe se gabimi në to nuk është i lehtë, gjë për të cilën pajtohemi, është me vend ngase sot shumica e autorëve nuk janë të denjë për shkrime. Kështu, këto gjëra do të duhej të zgjonin nga gjumi dijetarët dhe mendimtarët që të mos zbehet roli i tyre në ndërrimin e këtij realiteti të hidhur.

Në kuadër të diskutimit për dijen dhe përhapjen e saj, elitës arsimuese, duke filluar nga mësuesit e cikleve të ulëta e deri te profesorët universitarë, iu ngarkohet barra kryesore për njerëzit e paarsimuar ose në arsimim e sipër. Ky obligim ose kjo barrë do të duhej përqendruar në:

1) Përpilimin e planprogrameve mësimore që janë në shërbim të fesë islame. Nuk duhet të jenë vetëm shkencore, ngase shkenca e sotme, që identifikohet si laike, megjithatë nuk bie ndesh me të vërtetat fetare, po qe se do të hulumtohej imtësisht. Si të mos përputhet me fenë islame kur që të dyja burim kanë Allahun?! Zbulimet shkencore janë pjesë e krijimtarisë së Allahut, ndaj as që

mund të imagjinohet dot mospërputhje me fenë, përveç nëse të dhënat e saj janë supozime. Sa të shumta janë të dhënat shkencore që shërbejnë si dëshmi për besimin në Allahun dhe për rrëzimin e teorive ateiste, të cilat nuk kalojnë dot kufirin "racional" (eksperimentet shkencore). Hartuesit e planprogrameve përkatëse duhet të jenë vigjilentë e shumë të kujdesshëm në këtë aspekt dhe t'i kenë parasysh këshillat që dhamë, jo formalisht, por me plot kuptimin e fjalës.

2) Zhveshjen e njësive mësimore nga elementet e afetarizmit, devijimit dhe lajthitjes shpirtërore. Jo rrallë udhëzimet që vihen për këto lëndë janë nga njerëz jofetarë. Mësuesi musliman lëndën mësimore duhet ta zhvillojë në përputhje me realitetin duke ua bërë të qartë nxënësve këto devijime. Ai nuk duhet ngelur vetëm si mësues i lëndës, përkundrazi, lëndën shkencore duhet ndërlidhur me fenë islame në mënyrë që edhe ai, me kontributin e tij shumë të çmuar, të jetë pjesë e karvanit të thirrësve në rrugën e Allahut të Madhëruar.

3) Moslëshimin e asnjë rasti pa shfrytëzuar për sqarimin e botëkuptimeve islame, vërtetimin

e parimeve të Islamit dhe prezantimin e edukatës së fesë sonë te nxënësit e tij.

Realizimi i këtyre pikave do të arrihej lehtë po qe se kjo elitë intelektuale do të ishte në nivel të duhur shkencor-fetar.

## PËRFUNDIM

Në fund të këtij punimi radhën e ka të punuarit në përputhje me diturinë. Nuk kam për qëllim punën, dobia e së cilës kufizohet vetëm te punëtori, por punën, dobia e së cilës përfshin tërë umetin islam, ku bën pjesë edhe vetë punëtori. Krahas familjes, edhe të tjerët duhet t'i thërrasim në kuptimin e esencës së kësaj feje, rreziqet që na vijnë nga armiqtë e brendshëm e të jashtëm, fatkeqësitë që godasin muslimanët dhe rrugëdaljen e tyre. Assesi nuk duhet të na zmbrapsin nga ky obligim vështirësitë, problemet dhe pengesat që na vijnë nga njerëzit, ashtu siç nuk do të duhej të na ndalnin presioni dhe luftimi nga pushtetarët servilë të sekularizmit.

Pra, patjetër duhet punuar në përputhje me këtë fe dhe njerëzit medoemos duhet bashkuar në gjëra që i do Allahu dhe i Dërguari i Tij, qofshin fjalë apo vepra. Po ashtu, duhet përballuar tërë sfidat që na dalin në këtë rrugë, që përfundimisht në Tokë të mos ketë trazira, kurse feja, e tëra, të jetë vetëm për Allahun e Lartësuar!

E di se nuk kam diskutuar për shumë obligime tonat, por besoj se sadopak kam bërë një rikujtim për të gjithë ne. Me gjasë Allahu do të na japë dobi prej kësaj! Amin!

## DY FJALË PËR LIBËRTHIN

Ky libërth të njofton për rrezikun e së ardhmes, rrezikun e fshehtë, me një stil të lehtë shkrimi, të afërt… E kupton fillestari dhe përfiton dijetari. Libërthi në fjalë të njofton për armikun tënd vigjilent, ndaj propozoj që të shpërndahen mijëra ekzemplarë nëpër universitete, shkolla të mesme e shoqata, që të jenë në dijeni për realitetin e tyre. Allahu thotë:

﴿وَكَذَلِكَ نُفَصِّلُ الْآيَاتِ وَلِتَسْتَبِينَ سَبِيلُ الْمُجْرِمِينَ﴿٥٥﴾﴾

**“Ja, kështu Ne i sqarojmë argumentet, në mënyrë që të dalë në shesh rruga e kriminelëve.”** (El Enam, 55)

Allahu e shpërbleftë  dhe ia lartësoftë gradat autorit!

*Aid el Karni*